# I DËRGUARI I FUNDIT

Muhamedi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të), i biri i Abdullahut, ka lindur, në Mekë, në vitin 570. Ai njihej në mesin e njerëzve, si El Emin (Besniku). Kur Muhamedi arriti moshën 40-vjeçare, engjëlli Xhibril erdhi tek ai dhe i solli shpalljen. Në fillim, Muhamedi ishte urdhëruar, që të ftonte në Islam vetëm familjen e afërt, duke përfshirë gruan e tij Hatixhen. Ndërkohë, atij i ishte shpallur se duhet t'ia përcillte mesazhin e Allahut gjithë njerëzimit. Gjatë gjithë pjesës tjetër të jetës, ai u komunikoi mesazhin të tjerëve, krijoi një shembull të shkëlqyer dhe ishte modeli i përsosur për mbarë njerëzimin. Në vitin 632, Profeti Muhamed, u largua nga kjo botë, në moshën 63-vjeçare.

Profeti Muhamed (paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të) është quajtur 'Vula e Pejgamberëve'. Si Profeti i fundit, ai ishte dërguar të konfirmonte, të gjithë të vërtetën që ishte shpallur tashmë para tij, duke përfshirë Ungjillin e Isait (që është ndryshe nga Ungjijtë e tjerë të ditëve të sotme). Kur'ani i Madhërishëm dëshmon se **"Muhamedi është i Dërguari i Allahut dhe Profeti i fundit".** (33:40)

Duke aprovuar lidhjen mes tij dhe Isait, Profeti Muhamed premtoi se 'kush e beson Isain dhe pastaj më beson mua, ai do të ketë shpërblim të dyfishtë'. Ai, po ashtu thotë: **"Unë jam më i afërti nga të gjithë njerëzit me Isain, djalin e Mejremes, sepse nuk ka pasur Profet mes tij dhe meje".**

Këto thënie profetike, na tregojnë se si Muhamedi e nderoi Isain (paqja dhe bekimet e Zotit qofshin mbi të). Më tutje, do të sqaroj një profeci, që Isai bëri në Bibël, në lidhje me ardhjen e Muhamedit.

...por deri atëherë le të ndalemi te:

# PERSONALITETI I SHQUAR I PROFETIT MUHAMED

Muhamedi (paqja qoftë mbi të), që nga koha e fëmijërisë dhe rinisë së tij, gjatë viteve të profetësisë dhe deri në vdekjen e tij, ka qenë i njohur nga njerëzit mendjemprehtë, gjatë historisë si një personalitet i veçantë, fisnik, me sjellje dhe karakter të veçantë. Ai ishte i mëshirshëm, i ndershëm, i sinqertë, i sjellshëm dhe modest. Çdo detaj jo vetëm i thënieve të tij publike, por gjithashtu i jetës së tij private, është dokumentuar në mënyrë të saktë dhe me besueshmëri është ruajtur deri në ditët e sotme.

Ai ishte Profet, i Dërguar, mësues fetar, reformator i shoqërisë, udhëheqës moral, burrë shteti, mik i besueshëm, shoqërues i mrekullueshëm, bashkëshort i përkushtuar dhe baba i dashur. Në broshurën Muhammad: The Prophet of Islam, profesor Ramakrishna Rao, e quan atë ‘modelin e përsosur të jetës njerëzore’ duke thënë:

Sa i përket Muhamedit (paqja qoftë mbi të!), është e vështirë të përmbledhësh, të gjithë parametrat dhe të gjitha përmasat e personalitetit të tij.  Ne vetëm mund ta shkoqisim ndonjë aspekt nga personaliteti i tij, ose të bëjmë ndonjë shkëputje nga jeta e tij përplot madhështi. Ky është Muhamedi Profet, ky është Muhamedi luftëtar; Muhamedi biznesmen; Muhamedi burrë shteti; Muhamedi orator; Muhamedi reformator; Muhamedi strehues i jetimëve; Muhamedi mbrojtës i robërve; Muhamedi emancipues i grave; Muhamedi gjykatës. Në të gjitha këto role madhështore dhe në të gjitha aspektet e aktiviteteve njerëzore, ai paraqitet si një hero. Ai përfundimisht thotë se, Muhamedi është “modeli i përsosur për jetën njerëzore.”

# PERSONALITETI I SHQUAR I PROFETIT MUHAMED

Historikisht, gjatë një periudhe kohore 23-vjeçare, të profetësisë së tij, Muhamedi (paqja qoftë mbi të!), ndryshoi gjithë Gadishullin Arabik:

- **nga paganizmi dhe idhujtaria, në nënshtrimin ndaj një Zoti;**
- **nga ngatërresat mes fiseve dhe luftrave, në solidaritet dhe barazi;**
- **nga dehja dhe pangopësia, në shkathtësi dhe devotshmëri;**
- **nga rrëmuja e kaosi, në të jetuarit e disiplinuar;**
- **nga degradimi total moral, në standardet më të larta të moralit.**

Historia njerëzore, asnjëherë nuk ka njohur një transformim kaq të plotë të shoqërisë më përpara dhe paramendojeni... të gjitha këto mrekulli të pabesueshme kanë ndodhur në vetëm dy dekada.



Jashtë përmbledhjes së kësaj broshure, për të përfshirë në detaje të gjitha profecitë, në shkrimet e feve të tjera që tregojnë ardhjen e Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të), duhet të përmend se dijetarët myslimanë i kanë dokumentuar këto profeci në shkrimet e krishtera, judaike, hinduse dhe budiste.

Vërtet, sa u përket referencave për Muhamedin, në shkrimet e tjera, kjo është një temë shumë interesante, që është diskutuar thellësisht në shumë libra, artikuj dhe faqe interneti.

Në librin e tij të mrekullueshëm, Muhamedi në Bibël, profesor Abdul-Ahad Dawud (më herët Reverend David Benjamin), shënon se Bibla parasheh ardhjen e Profetit, i cili është ‘i njëjtë sikurse’ Musai.

Mund të lexojmë edhe fjalët e mëposhtme, në Librin, Ligji i Përtërirë, kapitulli 18, rreshti 18: **“Unë do të nxjerr për ta një profet nga gjiri i vëllezërve të tyre dhe do të vë në gojën e tij fjalët e Mia, dhe ai do t`u thotë atyre të gjitha ato që Unë do t`i urdhëroj.”**

Nëse këto fjalë nuk i përshtaten Muhamedit, atëherë ato mbeten të paplotësuara. Isai vetë asnjëherë nuk ka thënë, që është Profet… Isai, sipas besimit të krishterë, do të shfaqet si një Gjykatës dhe jo si rregullvënës, por i premtuari duhet të vijë me ***‘një ligj të fortë’ në ‘dorën e tij të djathtë’.***
(Ligji i Përtërirë, 33:2)

Dijetarët myslimanë pohojnë se kjo profeci, nuk i përket askujt tjetër pos Muhamedit (paqja qoftë mbi të), sepse Musai dhe Muhamedi janë të njëjtë në shumë pika. Emrat e tyre fillojnë me të njëjtën shkronjë; ata kanë ngjashmëri në lindjen e tyre të natyrshme, në martesat, misionet dhe vdekjet normale të tyre; të dy kanë qenë Profetë, ligjvënës, udhëheqës dhe burra shteti; dhe që të dy kanë sjellë një 'ligj të fortë'. Në anën tjetër, Isai nuk ishte i njëjtë me Musain në lindjen e tij, në misionin dhe fundin e tij; Isai nuk u martua, nuk i udhëhoqi njerëzit e tij e as nuk bëri luftra sikurse Musai.

Ia vlen të theksohet se 'një Profet nga mesi i vëllezërve të tyre', domethënë një Profet nga vëllezërit e izraelitëve (konkretisht ismailitët, të cilët ishin arabët), jo nga vetë izraelitët.

Në variantin ekzistues të Testamentit të Ri, Isai parashikon ardhjen e një Ngushëlluesi, duke deklaruar ***'dhe ai do të të japë ty një Ngushëllues tjetër'*** (Gjoni, 14:16).

Isai po ashtu citohet të ketë thënë: ***"Megjithatë unë ju them të vërtetën: është mirë për ju që unë të shkoj, sepse, po nuk shkova, nuk do të vijë te ju Ngushëlluesi; por, po shkova, unë do t`jua dërgoj atë juve. Dhe kur të ketë ardhur, ai do t'ia tërheqë vërejtjen botës për mëkat, për drejtësi dhe për gjykim. Kam edhe shumë gjëra të tjera për t`ju thënë, por ato ende ju nuk mund t`i mbani. Por, kur të vijë ai, Fryma e së vërtetës, ai do t`ju prijë në çdo të vërtetë, sepse ai nuk do të flasë nga vetja, por do t'i thotë të gjitha ato gjëra që i ka dëgjuar dhe do t`ju kumtojë gjërat që do vijnë. Ai do të më përlëvdojë, sepse do të marrë prej meje dhe do t`jua kumtojë."*** (Gjoni, 16:7-14)

# Pra, kush është ai tjetri 'Ngushëllues' që do të vijë pas Isait?

Dijetarët myslimanë thonë se vetëm Muhamedi (paqja qoftë mbi të) e përmbushi plotësisht profecinë e Isait, për shumë arsye. Ia vlen t'i përmendim disa prej tyre:

- Referenca e Isait për 'një tjetër Ngushëllues'', nuk domethënë të jetë fjala për Shpirtin e Shenjtë. (Shumë të krishterë besojnë në trinitet, që përbëhet nga Zoti si Ati, Zoti si Biri dhe Zoti si Shpirti i Shenjtë.) Sipas Biblës, Shpirti i Shenjtë ka ekzistuar para dhe gjatë misionit të Isait, ndërsa Ngushëlluesi ka ardhur më pas.

- Muhamedi erdhi t'i paralajmëronte njerëzit, kundër mëkatimit dhe t'i urdhëronte që të bëheshin të drejtë. Ai ishte udhëheqës dhe gjykues, me një 'ligj' në 'dorën e tij të djathtë'.

- Muhamedi i ka udhëzuar njerëzit tek e vërteta fundamentale, sa i përket Zotit të vetëm të vërtetë, qëllimit të kësaj jete, jetës së ahiretit dhe shumë të vërtetave të tjera.

- Muhamedi na ka informuar për gjërat që do të ndodhin, përmes shumë profecive dhe mrekullive që i kanë ardhur nga ana e Allahut.

- Muhamedi (paqja qoftë mbi të) ishte Profeti, që ***'nuk flet nga vetja e tij; por çfarëdo që dëgjon, ai do ta flasë atë'*** (Gjoni, 16:13). Ai ishte instrument përmes të cilit, Zoti shpalli Fjalën e Tij, Kur'anin **'e Madhërishëm, të cilën ai e recitoi në emër të Allahut. Bibla parathotë se 'ai do të flasë në emrin Tim'**. (Ligji i Përtërirë, 18:19). Në fakt, kapitujt e Kur'anit Madhështor paraprihen nga fjala 'Në emrin e Allahut'. Kur'ani Madhështor thotë:

**“Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit. Betohem në yllin kur perëndon, 2. se shoku juaj (Muhamedi a.s.), nuk ka humbur e nuk ka devijuar! 3. Ai nuk flet sipas qejfit të vet, 4. por ajo (që thotë) është vetëm shpallje hyjnore, që i vjen atij.”** (53:1-4)

بِسْمِ اللَّهِ الرَّحْمَٰنِ الرَّحِيمِ

وَالنَّجْمِ إِذَا هَوَىٰ ﴿١﴾ مَا ضَلَّ صَاحِبُكُمْ وَمَا غَوَىٰ ﴿٢﴾ وَمَا يَنطِقُ
عَنِ الْهَوَىٰ ﴿٣﴾ إِنْ هُوَ إِلَّا وَحْيٌ يُوحَىٰ ﴿٤﴾

Përveç kësaj, Muhamedi dhe Kur’ani Madhështor, në të vërtetë e lartësojnë Isanë. Për nderimin e tij, myslimanët kanë dëshirë t’i emërojnë djemtë e tyre me emrin Isa (emri i Jezusit në gjuhën arabe).

Për më tepër, kur hebrenjtë e pyetën Gjon Pagëzorin se kush ishte ai, ai e mohoi të qenët Krishti, Elia apo ‘ai Profeti’.
“Kush je ti?

Ai edhe e rrëfeu, edhe nuk e mohoi, tha: Unë nuk jam Krishti.

***“Atëherë ata e pyetën: Kush je, pra? A je Elia? Ai tha: Nuk jam! Je ti profeti? Dhe ai përgjigjej: Jo!”*** (Gjoni, 1:19-21)

Prapë dijetarët myslimanë thonë se, Muhamedi (paqja qoftë mbi të) është ai të cilit i referohet ky citat i Biblës:

“A je ti Profeti? Dhe ai u përgjigj, Jo.” Pra, kush është ‘ai Profet’? Qartë, ky citat nuk aludon për Gjon Pagëzorin apo për Isain. Si Krishti, ashtu sikurse Gjoni, vetë ka dëshmuar. Në këtë pikë, një kërkues i mençur, i ndershëm dhe i sinqertë i së vërtetës, duhet të pyesë në mënyrë objektive:

**KUSH ËSHTË AI PROFET?**

Kush është Profeti i vërtetë, që erdhi pas Gjonit dhe Isait për të përcjellë mesazhin e tyre origjinal rreth Zotit të vetëm të vërtetë?

**AI ËSHTË MUHAMEDI!**



# THE 100

## A RANKING OF THE MOST INFLUENTIAL PERSONS IN HISTORY

Michael H. Hart

PASTEUR · NEWTON · EDISON · LAVOISIE
FARADAY · BECQUERE
PIZARRO · CONFUCIU
MAO TSE TUNG · MARX · MARCONI · FRE
BOLIVAR · MICHELANGELO · POPE URBAN
ARISTOTLE · PETER THE GREAT · NAPO
PICASSO · MALTHUS · JEFFE
RUS · GENGHIS KHAN · MOSES

Për Profetin Muhamed (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të), është shkruar shumë. Më poshtë janë vetëm disa nga thëniet e figurave të njohura.

**Lamartine,** historian i famshëm, ka pyetur: “Nëse madhështia e qëllimit, vogëlsia e mjeteve dhe rezultatet e shquara janë tre kritere të gjenialitetit të njeriut, kush guxon ta krahasojë një njeri të madh, në historinë moderne me Muhamedin?”

Lamartine arriti në përfundimin se: “Sa u përket standardeve, me të cilat matet madhështia njerëzore, lirisht mund të pyesim: A ka njeri më të madh se ai?” (Historie de la Turquie, Paris, 1854, Vol. II, PP.276-277)

Në librin e tij “TË 100-ËT: RADHITJE E PERSONAVE MË ME NDIKIM NË HISTORI”, **Michael H. Hart** ka thënë: “Zgjedhja ime, që Muhamedi të kryesojë listën e personave më me ndikim në botë do të habitë shumë lexues, dhe mund të jetë në pikëpyetje nga shumë të tjerë, por ai ishte njeriu i vetëm në histori, i cili ishte jashtëzakonisht i suksesshëm në të dy nivelet, fetare dhe sekulare.”

Hart arriti në përfundimin se: “Është ky kombinim jo paralel i sekularizmit dhe ndikimit fetar, që ndiej se i jep të drejtë Muhamedit të konsiderohet figura e vetme më me ndikim në historinë njerëzore”.

Në librin e tij, Islami i vërtetë, Sir **George Bernard Shaw** shkroi: “Besoj se nëse një njeri si ai do të udhëhiqte botën moderne, ai do të kishte sukses në zgjidhjen e problemeve, në atë mënyrë që do t’i sillte kësaj bote shumë paqe dhe lumturi, për të cilën ka aq shumë nevojë.”

Shaw shtoi po ashtu: “Ai ka qenë deri tani njeriu më i shquar, që ka shkelur mbi këtë tokë. Ai predikoi fenë, ndërtoi një shtet, ndërtoi një komb, vendosi një kod moral, nisi reforma të shumta shoqërore dhe politike, ndërtoi një shoqëri të fortë dhe dinamike, për të praktikuar dhe prezentuar mësimet e tij dhe bëri revolucion të plotë, në botët e mendimit njerëzor dhe në sjellje për të gjitha kohët që do të vijnë.”

**Mahatma Gandi** shpjegon: “Jam më se i bindur, se nuk ishte shpata me të cilën Islami fitoi në ato kohë dhe skena të jetës. Ishte thjeshtësia e fortë, vetëmohimi i Profetit, kujdesi i ndershëm për premtimet e tij, përkushtimi i tij i thellë ndaj shokëve dhe ndjekësve të tij, trimëria e tij, guximi i tij dhe besimi i plotë, në Zotin dhe në misionin e tij.” (Young India Newspaper)

Wolfgang Goethe (poeti i famshëm evropian) besonte se: **Ai është profet e jo poet, prandaj Kur’ani i tij duhet të shihet si një ligj hyjnor, dhe jo si një libër i qenies njerëzore, i shkruar për edukim dhe zbavitje.**

Në Enciklopedia Britannica (Vol.12) qëndron: “Një numër detajesh në burimet e hershme tregojnë se, ai ishte një njeri i ndershëm dhe i drejtë, i cili fitoi respektin dhe besueshmërinë e të tjerëve, të cilët po ashtu ishin njerëz të ndershëm, të mençur dhe të drejtë. Muhamedi është Profeti më i suksesshëm dhe personaliteti më religjioz.”

**Thomas Carlyle** në ‘’Heronjtë dhe adhurimi i heroit’’, ka thënë: Si mundet një njeri i vetëm, fiset e armiqësuara dhe beduinët endacakë t’i pajtojë dhe t’i ktheje në kombin më të fuqishëm dhe më të civilizuar, në më pak se dy dekada! Gënjeshtrat (thashethemet perëndimore), të cilat kinse me qellim të mirë janë grumbulluar rreth këtij njeriu (Muhamedit), në fakt janë të turpshme edhe për vetë neve.

**John Esposito,** një Profesor universiteti i fesë dhe marrëdhënieve ndërkombëtare, Drejtor i Qendrës për Studime Ndërkombëtare, në Kolegjin e Kryqit të Kuq, dhe Themelues i PABT (Qendrës për Mirëkuptimin e Myslimanëve dhe të Krishterëve, në Universitetin Georgetown, USA) theksoi në librin e tij, Islami - Rruga e Drejtë: “Muhamedi ishte një nga ato figura religjioze, profetët dhe themeluesit e feve, karakteri dhe personaliteti i të cilit frymëzuan vetëbesim dhe përkushtim të pazakontë. Suksesi i tij fenomenal në tërheqjen e ndjekësve dhe në krijimin e shtetit, që dominoi Arabinë mund të cilësohet jo vetëm për faktin se ai ishte një komandant strategjik i mprehtë, por gjithashtu për faktin se ai ishte një njeri i jashtëzakonshëm. Ndjekësit e Muhamedit e gjetën atë të drejtë, të besueshëm, të devotshëm, të ndershëm dhe të mëshirshëm.

Ai qartësoi se ‘’Muhamedi nuk ishte themeluesi i Islamit, ai nuk e filloi një fe të re.’’

Profesor Esposito e theksoi këtë fakt: “Islami solli reformë, ishte prapë thirrja për nënshtrim komplet (Islam) ndaj Allahut dhe praktikimi i Vullnetit të Tij, siç i ishte shpallur në formën e tij të plotë, për herë të fundit Muhamedit, të fundit Profet, apo ‘vulës’ së profetëve. Kështu, për Muhamedin, Islami nuk ishte një besim i ri por një reformim i një besimi të vërtetë.”

Më poshtë janë disa shembuj, nga thëniet e bukura të Profetit Muhamed (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të!), të cilat reflektojnë bukuri, madhështi, ndershmëri, virtytshmëri:

- Fjala e mirë  është lëmoshë.
- Buzëqeshja e sinqertë është lëmoshë.
- Më i miri nga ju është ai, që ka moralin më të mirë.
- Largimi i pengesave nga rruga është lëmoshë.
- Aspekti më i mirë i besimit është durimi dhe toleranca.
- Kur është pyetur se cili është Islami më i mirë, Muhamedi a.s., ka thënë: “Të ofrosh ushqim (për lëmoshë ose mikpritje) dhe t’i përshëndetësh ata që i njeh dhe ata që nuk i njeh”.

Profeti Muhamed (paqja qoftë mbi të!), po kështu ka thënë:

- **I Gjithëmëshirshmi (Zoti) i mëshiron ata që i mëshirojnë të tjerët. Nëse ti tregon mëshirë për ata që janë në tokë, do të të mëshirojë Ai që është në qiell.**
- **Asnjëri nga ju nuk do të besojë me të vërtetë, derisa ta doni për vëllain tuaj atë që e doni për vete.**
- **Ai që ha rehat ndërsa fqinji i tij shkon të flejë i uritur, nuk është besimtar (me besim të përkryer).**
- **Nuk është i fortë ai që i mund të tjerët; i fortë është ai që e kontrollon hidhërimin e tij.**
- **Zoti nuk shikon në trupat dhe pamjet tuaja, por shikon në zemrat dhe veprat e juaja.**
- **Më i miri nga ju është ai që është më i miri me gruan e tij.**
- **Njerëzit më të mirë janë ata që janë më të dobishmit për të tjerët.**

Këto janë vetëm disa nga shembujt e thënieve të mençura, të arta dhe të mrekullueshme, të Profetit Muhamed (paqja qoftë mbi të!).

Profeti Muhamed, po ashtu praktikoi atë që e kumtoi; marrëdhëniet dhe sjellja e tij me të tjerët reflektonin personalitetin e tij të veçantë, respektivisht moralin, ndershmërinë, sinqeritetin, mirësjelljen, vërtetësinë, modestinë, bamirësinë, faljen, durimin, tolerancën, dhe shumë virtyte tjera që ai i posedonte.

Tregimet dhe dëshmitë, që flasin për personalitetin e madh të Profetit Muhammed (paqja qoftë mbi të!), janë më të shumta nuk mund të përmblidhen në një libërth të vogël, si ky, prandaj po citojmë vetëm disa sosh prej tyre:

Kundërshtarët e Mekës:

- e kishin refuzuar dhe mohuar,
- e kishin persekutuar dhe dhunuar fizikisht, e madje ishin përpjekur edhe ta eliminonin fizikisht,
- ia kishin vrarë disa nga shokët e dalluar dhe i kishin nxjerrë me dhunë, nga shtëpitë e tyre.

Pas të gjitha këtyre të ligave dhe dëmeve që ia shkaktuan, a thua vallë si i trajtoi Profeti Muhamed (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të!) këta armiq kur hyri në Mekë triumfues?

Duke qenë ashtu në gëzim për fitoren e madhe, që ua mundësoi Allahu, për çlirimin e Mekkës, nga idhujtarët dhe për pastrimin e Qabesë nga idhujt, Profeti Muhamed i mblodhi bashkë mekkasit, të cilët frikësoheshin se do t'i dëmtonte apo edhe do t'i vriste, si hakmarrje për dhunën e së kaluarës dhe vrasjen e myslimanëve, dhe i pyeti:

Ata u përgjigjën: ‘Ti je vëlla bujar, dhe djali i një vëllai bujar, nga fisi ynë!

Pastaj Profeti i mirësjellshëm, tolerant, bujar dhe i mëshirshëm, i fali ata.

Ai iu tha: **Asnjë e keqe nuk ka për t’iu ndodhur. Mund të shkoni. Jeni të lirë.**

A keni parë ndonjëherë një skenë të tillë?

A keni dëgjuar ndonjëherë një histori të ngjashme?

A mund ta ndjeni mëshirën e Profetit Muhamed?

Duke e përshkruar këtë ngjarje historike te paparë, Profesori John Esposito tha: Për t’ju shmangur hakmarrjes dhe grabitjes e pushtimit, Profeti pranoi një marrëveshje, duke siguruar amnisti (falje), duke mos përdorur shpatën kundër armiqve të mëparshëm. Në anën tjetër, mekasit u konvertuan në Islam, e pranuan udhëheqjen e Muhamedit dhe u përfshinë në Umet (Komunitetin Mysliman).

Në të kundërtën, a jeni i vetëdijshëm për krimet e bëra nga shume shtete superfuqi përgjatë historisë njerëzore, kur ato padrejtësisht sulmuan, pushtuan dhe i torturuan të tjerët?

Sa më shumë që të zbulojmë rreth jetës së Muhamedit (paqja dhe bekimet e Allahu qofshin mbi të!), aq më shumë e kuptojmë karakterin dhe sjelljen e tij të shkëlqyeshme, dhe se ai ishte ***"dërguar si mëshirë për të gjitha botët."*** (Kur'an 21: 107)

Profeti Muhamed (paqja dhe bekimet e Allahu qofshin mbi të!), ka deklaruar për misionin e vet: **"Jam dërguar, për t'i përsosur vlerat fisnike të moralit."**

Duke e pohuar këtë fakt, Allahu i Madhëruar i tregon atij, në Kur'anin e Madhërishëm: ***"Me të vërtetë, ti je në një shkallë të lartë, të moralit."*** (Kur'ani, 68:4)

# A JENI ENDE KURESHTAR?

Nëse jeni kureshtar dhe të interesuar të zbuloni më shumë informacione dhe detaje rreth Islamit, ju lutem vizitojeni faqen tonë:

**www.discoveritsbeauty.com**

Keni mirësinë të na dërgoni me e-mail pyetjet dhe kritikat tuaja në:

**info@discoveritsbeauty.com**

## SERITË E 'ZBULOJENI BUKURINË E TIJ'

**1) Vetëm maja e ajsbergut**

**2) Feja e Ademit dhe Havasë**

**3) ABC-ja e Islamit**

**4) Përgjigje ndaj pyetjeve madhore të njerëzimit**

**5) Emrat e Tij të bukur**

**6) Shpallja e fundit**

**7) I Dërguari i fundit**

## WEBFAQET E DOBISHME ISLAME

**http://www.allahsquran.com**

**http://www.quranexplorer.com**

**http://www.islamhouse.com**

**http://www.edialogue.com**

**http://www.islamreligion.com**

**http://www.newmuslimguide.com**

**https://aboutislam.chat**

**https://guidetoislam.com**

# DËSHMIA E BESIMIT
# HYRJA NË ISLAM

**Dëshmoj se nuk ka tjetër të adhuruar me meritë, dhe dëshmoj se Muhamedi është i Dërguari i Allahut.''**

**Në arabisht lexohet:**

أشهد أن لا إله إلا الله وأشهد أن محمداً رسول الله

**që në shqip tingëllon sikurse më poshtë:**

**ESH-HEDU EN LA ILAHE IL-LA ALLAH,**
**UE ESH-HEDU ENNE MUHAMMEDEN RESULULLAH!**

Kjo është dëshmia e besimit, që duhet të deklarojmë në mënyrë që të përqafojmë Islamin; ajo përmbledh të vërtetën, bukurinë dhe thjeshtësinë e Islamit.



# EMRAT DHE TERMAT BAZIKË ISLAMË

**Allah**: Në gjuhën arabe, emri Allah është emri kryesor i Zotit të vërtetë, Krijuesit. Islami na mëson se, Allahu është Zoti i vërtetë i gjithë njerëzimit. Arabët, hebrenj dhe të krishterë e përdorin po kështu, këtë emër (Allah) për t'iu referuar Zotit dhe kjo fjalë përdoret për Zotin në Biblat e shkruara në gjuhën arabe.

**Muhamed**: Profeti i fundit i Zotit të vetëm të vërtetë (Allahut), ashtu siç i është shpallur Muhamedit.

**Kurani i Madhërishëm**: Fjala e Allahut, Zotit të Vërtetë, që i është shpallur Profetit Muhamed, nëpërmjet Xhibrilit.

**Islami**: Nënshtrim ndaj vullnetit të Zotit të vetëm të vërtetë (Allahut), Krijuesit.

**Myslimani**: Ai që i nënshtrohet vullnetit të Zotit të vetëm të vërtetë (Allahut), Krijuesit.

**Xhamia (Mesxhidi):** I referohet një vendi të pastër të përkuljes (sexhdes) që përdoret nga myslimanët kryesisht për lutje dhe adhurim.






